# Pse e kanë lënë myslimanët Itikafin

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Muhamed Salih El Munexhid

**Përktheu :** Driton Lekaj

2009 - 1430

islamhouse.com

*Pyetja: Pse e kanë lënë myslimanët Itikafin edhe pse ai është traditë e Pejgamberit (paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë mbi të)? Dhe cili është qëllimi prej Itikafit?*

*Përgjigja:*

**E para:** Itikafi është prej syneteve të forta të cilën e ka vepruar vazhdimisht i Dërguari i Allahut paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë mbi të). Ky synet është tretur nga jeta e myslimanëve përveç atyre që i ka mëshiruar Allahu. Dhe rasti i tij është rasti i njëjtë me shumë synete të tjera të cilat vetëm sa nuk janë shuar apo janë shuar tërësisht.

E kjo për disa arsye:

1- Dobësia e besimit te shumë njerëz.

2- Interesimi i tepruar pas kënaqësive të kësaj bote dhe epsheve të saj e që ka shpjer në pamundësinë e largimit nga to qoftë edhe për një kohë të shkurtër.

3- Nënvlerësimi e xhenetit në shpirtrat e shumë njerëzve dhe animi i tyre drejt pushimit dhe lojës. Njerëzit nuk donë të bartin vështirësinë e Itikafit edhe nëse kjo shpien në kënaqësinë e Allahut të lartësuar. Ai që e din vlerën e xhenetit dhe begatisë së tij sakrifikon për ta arritur atë shpirtin e tij apo gjërat e vlefshme që i posedon. Pejgamberi paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë mbi të) ka thënë:
*"Veni re! Malli i Allahut është i shtrenjtë. Veni re! Malli i Allahut është Xheneti."*[1]

4- Kufizimi i dashurisë ndaj Pejgamberit paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë mbi të) te shumë njerëz me fjalë e jo edhe me vepra. E që dashuria me vepër shfaqet në zbatimin e traditës pejgamberike me format e saj të llojllojshme e prej tyre edhe Itikafi. Allahu i lartësuar thotë:
*"Ju e kishit shembullin më të lartë në të dërguarin e All-llahut, kuptohet, ai që shpreson në shpërblimin e All-llahut në botën jetër, ai*

[1] Transmeton Tirmidhiu me nr: 2450 dhe Shejh Albani e konsideron të saktë në Sahih Tergib ve Terhib: 3/173.

*që atë shpresë e shoqëron duke e përmendur shumë shpesh All-llahun."* (El Ahzab: 21)

Ibn Kethiri (Allahu e mëshiroftë) ka thënë: "Ky ajet fisnik është parim themelor në pasimin e Pejgamberit (paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë mbi të) në fjalët, veprat dhe gjendjet e tij."[2]

Disa prej Selefit (paraardhësve të devotshëm) janë habitur me lënien e njerëzve të Itikafit edhe pse Pejgamberi (paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë mbi të) vazhdimisht e ka kryer atë.

Ibn Shihab Ez Zuhri thotë: "Është për tu habitur me myslimanët! E kanë lënë Itikafin, ndërsa Pejgamberi (paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë mbi të) nuk e ka lënë atë prej kur ka hyrë në Medine e gjersa ka vdekur."[3]

**E dyta:** Qëllimi kryesor prej Itikafit të Pejgamberit (paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë mbi të) ishte kërkimi i natës së Kadrit?

Ebu Seid El Hudrijj (Allahu qoftë i kënaqur me të)ka thënë: "Pejgamberi (paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë mbi të) ka bërë itikaf dhjetë ditët e para të ramazanit, pastaj ka bërë itikaf dhjetë ditët e mesme në një kube turke (shator i vogël) e cila kishte në vend të derës një hasër. Dhe tha: E kapi hasrën me dorën e tij dhe e largoi në një anë të shatorit dhe e nxjerri kokën jashtë e u foli njerëzve e ata u afruan afër tij dhe ai tha: *"Unë e kam bërë itikafin dhjetë ditët e para duke kërkuar këtë natë, pastaj dhjetë ditët e mesme, pastaj më është thënë: Ajo është në dhjetë netët e fundit e ai që donë prej juve të bëj itikaf le ta bëjë atë."* Dhe njerëzit hynë në itikaf me të.[4]

Në këtë hadith ka disa dobi:

1- Synimi kryesor prej itikafit të tij (paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë

[2] Tefsirul Kuranil Adhim: 6/391.

[3] E transmeton Ibn El Mundhir sikurse që përmendet në Feth El Bari: 4/285.

[4] E transmeton Muslim me nr: 1167.

mbi të) është kërkimi i natës së Kadrit dhe përgatitja për ta falur dhe gjallëruar atë me adhurim. E kjo për shkak të vlerës së kësaj nate. Allahu i lartësuar thotë:

*“Nata e Kadrit është më e rëndësishme se një mijë muaj!”* (El Kadr: 3)

2- Angazhimi i tij (paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë mbi të) dhe kujdesi për të para se ta dinë kohën e saj. Ka filluar me dhjetë ditët e para e më pas ato të mesmet për të vazhduar tërë muajin në itikaf kur mori vesh se ajo është në dhjetë ditët e fundit. E kjo është kulmi i angazhimit në kërkimin e natës së Kadrit.

3- Pasimi i Sahabëve ndaj Pejgamberit (paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë mbi të) të cilët e filluan Itikafin me të dhe vazhduan gjer në fund të muajit. Dhe kjo dëshmon për pasimin e tyre të fortë ndaj Pejgamberit (paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë mbi të).

4- Malli i tij (paqja dhe shpëtimi i Allahut qoftë mbi të) për shokët e tij dhe mëshira e tij ndaj tyre. Për shkak se e dinte vështirësinë e Itikafit i bëri të zgjedhë mes vazhdimit me të apo daljes nga itikafi, prandaj tha: *“Ai që dëshiron të mbetet në itikaf le të vazhdon në të.”*

<u>Itikafi ka edhe qëllime tjera:</u>

1- Izolimi nga njerëzit sipas mundësive e që të arrihet vetmia me Allahun e lartësuar.

2- Përmirësimi i zemrës duke ia përkushtuar të tërën Allahut të lartësuar.

3- Izolimi i plotë për adhurim të pastër qoftë ai namaz, lutje, përmendje e Allahut apo lexim i Kuranit.

4- Ruajtja e agjërimit nga çdo gjë që ndikon negativisht në të sikurse të këqijat e shpirtit apo epshet.

5- Pakësimi i gjërave të lejuara të kësaj bote dhe asketizmi në to edhe pas ekzistimit të mundësisë për shfrytëzimin e tyre.[5]

E Allahu e dinë më së miri.

---

[5] Shiko: El Itikaf nadhretun terbevijje i Dr. Abdul Latif Baltu.